

Historitë e Bujar çamarrokut

8

# FOTOGRAFIA E GJYSHIT

PROGRESI
BOTIME

HALE GYRGYL XHANAT




# FOTOGRAFIA E GJYSHIT

Bujari ishte në shtëpi. Për shkak se u mërzit, po ecte kot nëpër korridor. Nëna nuk i jepte leje për të dalë jashtë, ngaqë koha ishte e ftohtë dhe me shi. Ajo i tha se ishte më mirë ta kalonte kohën duke bërë mësimet dhe duke pikturuar.

Bujari nuk dëshironte të mësonte e as të pikturonte. Mori topin dhe filloi të luante... Luante në kuzhinë pa ua vënë veshin qortimeve të nënës.

Në një moment topi i rrëshqiti nga duar dhe "trak" theu xhamin e dritares së kuzhinës. Nëna u nxeh shumë dhe i bërtiti:



-Shko menjëherë në dhomën tënde dhe bëj mësimet!



Bujari doli menjëherë nga kuzhina. Pa fjalë e kokulur.

Shkoi në dhomën e tij dhe pa për disa çaste shiun që po binte jashtë. U ul në tavolinën e studimit dhe hapi librin e historisë. Lexoi disa faqe, por ngaqë nuk donte të mësonte, e mbylli dhe e futi në çantë. Hapi derën e dhomës me kujdes dhe pa drejt kuzhinën.



Pa nënën teksa po mblidhte copat e xhamit përtokë. Më pas ajo doli për t'i hedhur copat e xhamave në koshin e mbeturinave, që ndodhej në bahçe. Bujari filloi të kërkonte nëpër sirtarët e vitrinës, duke thënë me vete: "Ndoshta gjej ndonjë gjë për të kaluar kohën."

Në sirtar gjeti një foto shumë të vjetër. Fotoja ishte bardh e zi dhe e zverdhur nga koha. Bujari mendoi se mund ta bënte me ngjyra.



Menjëherë hyri në dhomën e tij. Mbylli derën dhe u ul në tavolinën e studimit. Zgjodhi ngjyrat me të cilat do të ngjyroste foton.

Ngriti duart lart dhe tha:

-Urraaa! Do ta ngjyros foton me këto ngjyra dhe do ta var në murin e dhomës sime. Kur ta shohë nëna se këtë e kam bërë unë, patjetër që do të gëzohet shumë, nuk do të më bërtasë më për xhamin që theva dhe do të më falë.

Në foto ishte një burrë i moshuar. Bujari ia ngjyrosi me të zezë flokët dhe mjekrën burrit të moshuar, fytyrën me të verdhë dhe sytë me blu.



Por ai donte ta ngjyroste edhe më shumë. Në kokë i bëri një kapelë të madhe, ndërsa në sytë i vizatoi një palë syze të kuqe.

"Tani, kjo foto u bë shumë komike!"- tha me veten e tij.

Hapi një vrimë në pjesën e sipërme të fotos dhe e vari në një gozhdë që gjendej në murin pranë krevatit të tij. Pastaj u kthye në dhomën e ndenjës i entuziazmuar.






Nëna ishte ulur në kolltuk dhe po thurte triko. Bujari iu afrua dhe e pyeti:

-Nënë, akoma je e zemëruar me mua?

-Ti nuk më dëgjon aspak, gjërat për të cilat them mos i bëj, i bën përsëri me këmbëngulje. Të thashë disa herë që nuk duhet të luash me top brenda në shtëpi. Copat e thyera të xhamit mund të të dëmtonin. Më mërzite shumë!

-Të kërkoj shumë falje që luajta top brenda në shtëpi.

-Nëse më jep fjalën se nuk do ta bësh më, do të të fal.

-Të premtoj!..

Bujari mezi po priste t'ia tregonte nënës foton që kishte ngjyrosur.

-Nënë, sipas teje, çfarë po bëja në dhomën time?

-Nuk e di, po... me siguri po bëje... mësimet...

-Nuk e gjete.

-Më trego, atëherë, çfarë po bëje?!

Bujari vrapoi në dhomën e tij. E mori në dorë foton që kishte varur në mur dhe u kthye përsëri te nëna. Pasi fshehu foton prapa, i tha:

-Kur ta shikosh këtë që po fsheh, do të më urosh!

Nëna filloi të bëhej më shumë kureshtare. I tha t'ia tregonte menjëherë atë që po fshihte prapa.

Më në fund Bujari ia tregoi foton...

-Mbahu, atëherë!.. – i tha ai dhe vështronte veprimet e nënës.

Nëna pa foton. Fotoja në dorën e të birit ishte e babait të saj. Sa shumë ishte prishur! E pyeti:

-Ti e ke bërë këtë foto kështu?!

-Sigurisht, unë...

Nëna e hutuar shikonte në fytyrë të birin. Ai i tha se e kishte marrë foton nga sirtari i vitrinës dhe se e kishte ngjyrosur, ngaqë ishte një foto pa ngjyra dhe e vjetër.



Nëna filloi të qante, kur e pa në atë gjendje foton e babait të saj, që e kishte humbur para disa vitesh. Bujari nuk po kuptonte asgjë nga ajo që po ndodhte. U shqetësua shumë kur pa lotët e saj që rridhnin pa pushim. E pyeti:

-Pse po qan?!..



-Kjo fotografi ishte e vetmja që më kishte mbetur nga babai im..., - foli ajo, pasi u qetësua disi. - Kur më merrte malli për babain, shikoja atë fotografi. Ti e ke sjellë në këtë gjendje të... foton e gjyshit tënd duke e ngjyrosur.

Nëna filloi përsëri të qante. Bujari u ndie fajtor dhe shkoi në dhomë duke e lënë nënën e tij vetëm. Rrugës mendoi: "Duhet të bëj diçka... Duhet ta rregulloj foton e ta bëj siç ishte më parë."

Vendosi ta çonte foton te fotografi më i vjetër i qytetit. Ai quhej Bardhi. Kur ia tregoi, fotografi plak i tha:




-Fotoja qenka prishur shumë, por për hatrin tënd, do të përpiqem ta rregulloj, edhe pse është shumë e vështirë.

-Kjo është fotoja e vetme e gjyshit tim. Me të nëna ime çmallet... Kur e pa nëna në këtë gjendje foton, u mërzit dhe qau shumë.

-Mos u dëshpëro, bir! Do të bëj të pamundurën... Nëse ia dal mbanë, në mbrëmje do të ta sjell në shtëpi.

Fjalët e fotografit i dhanë shumë shpresë Bujarit dhe ai shkoi me vrap në shtëpi.

Nëna po gatuante në kuzhinë. Bujari hyri pa zhurmë e pa u ndjerë në dhomën e tij. U ul në krevat, hapi duart dhe filloi të lutej:

-O Zot! Të lutem bëj që xhaxhi Bardhi ta kthejë foton ashtu siç ishte. Nëna është mërzitur shumë...

Nëna kishte përgatitur tryezën. Babai kishte ardhur nga puna dhe së bashku u ulën për të ngrënë. Ndërsa po hante, Bujari mendonte vetëm për gjendjen e fotos. Nëna e tij nuk donte t'i tregonte gjë babait, ngaqë ai ishte shumë i lodhur.

Pasi hëngrën, kaluan në dhomën e ndenjes. Kur ra zilja e derës, nëna u ngrit nga vendi dhe shkoi ta hapte. Pas pak erdhi xhaxhi Bardhi. Babai i tha xhaxhi Bardhit:

-Mirë se erdhët! Sa surprizë e bukur!

Bujari i puthi dorën xhaxhi Bardhit. Ndërsa nëna nuk e kuptoi shkakun e ardhjes së tij.

Xhaxhi Bardhi ia dha nënës së Bujarit zarfin që kishte në dorë dhe i tha:

-Urdhëroni, kjo është e juaja...

Nëna e Bujarit kur e hapi zarfin, nuk u besoi syve... Foto-ja e babait të saj ishte bërë më e bukur se ç'kishte qenë më parë. Ajo shkëlqente sikur të ishte një foto e re. Ia tregoi të shoqit dhe Bujarit. Edhe ata e pëlqyen shumë.

-Të lumshin, duart! Të falënderoj shumë që ma bërë këtë nder..., - i tha Bujari.

Xhaxhi Bardhi i tha se këtë foto e kishte rregulluar me plot kënaqësi. Pastaj u largua.

Nëna e mori Bujarin në krahë dhe e puthi fort. Sytë iu mbushën përsëri me lot.

-Mendova se nuk do ta shihja më foton e babait tim. Ti je një fëmijë shumë i dashur!...

Babai i Bujarit e kuptoi çfarë kishte bërë i biri, por edhe ai u gëzua shumë nga gjesti i tij.

Bujari e kuptoi se këtë lumturi e arriti për shkak të lutjeve që kishte bërë. Buzëqeshja e nënës së tij vlente më shumë se çdo gjë në këtë botë.

